



# 57 THËNIE TË ZGJEDHURA NGA AMERIKANI CHARLES TELFORD ERICKSON, PËR SHQIPËRINË DHE SHQIPTARËT



Dr. Charles Telford Erickson

1

Shqiptarët janë të vjetër në histori, të thekur në zgjuarsi, të heshtur dhe të qetë në tragjedi, të durueshëm ndaj shkulmës së rrëmbyeshme të jetës.

2

Vezir i Madh në Stamboll apo bari i thjeshtë në vetminë e maleve të Pindit, për arsye të përcaktuara qartë, shqiptari është një aristrokrat, një njeri i lirë, një fisnik në sjellje dhe virtyte. Historia e tij është në harmoni të ngushtë me karakterin dhe pamjen e vendit të tij.

3

“Populli shqiptar i ka përshkuar shekujt duke punuar si trim dhe i talentuar; ai kapi lartësitë e Republikës Greke, ato të Mbretit të Persisë dhe të Babilonit. Me ndihmën e Princeshës së Maqedonisë, ata i dhanë fund pushtetit të Romës, hoqën qafe mizoritë e Tarantinit, frenuan për një farë kohe në emër të krishtërimit përparimin e shpejtë të islamit. Ata mbrojtën fronin e Mbretit të Siçilisë, ngritën atë të Greqisë, dhe përsëri atyre kurrë nuk iu dha mirënjohje për atë që i dhanë historisë.

4

Rraca të tjera kanë lindur, kanë ndjekur rrjedhën e tyre, janë rritur dhe kanë vdekur. Ndërsa ky popull e ka bërë jetën e vet në mënyrën e tij të thjeshtë duke mbijetuar njësoj si shkatërrimin e jetës, si valët mbytëse të pushtimeve të huaja si propogandën e padrejtë të politikës evropiane ndaj tyre”.

5

Prandaj ka çdo arësye për të ardhur në përfundimin se shqiptarët jo vetëm ishin të parët prej popujve evropjanë që e pranuan ungjillin por edhe që e shpërndanë të vërtetën e dritës ungjillore nëpër tërë

Perandorinë Romake deri në kohën kur më i shquari i rracës së tyre, Konstandini i Madh, si Perandor, e bëri atë fenë zyrtare të Perandorisë dhe e zevendësoi me Kryqin, simbolin e zotërave të tyre paganë.

6

Emri i popullit të saj në vetvete është shumë më piktoresk dhe më kuptimplotë. ”Shqipëria”, nga “shqiponjë”, dhe që ketëj “Toka e shqipes”. Kështu njerëzit e Tokës së Shqipeve bëhen Shqipëtar. Ky është emri që nxit gjakun e tyre, që iu rrin për shtat cilësive që i dallojnë ata nga tërë njerëzit e Ballkanit. Ai është bërë një emër shumë krenar, sepse i ka mbrojtur ata me sukses nga shfarosja në rrjedhë të më shumë se dy mijë vjetëve, gjatë të cilave ata kanë qënë rrethuar brenda mureve të tyre malore prej një numri kombesh, rracash, perandorishë të cilat luftuan aty dhe u përpoqën ta dominonin botën. Sepse aty Lindja prek Perëndimin, Civilizimi i Vjetër Botëror atë modern.

7

Mëgjithatë, ajo që e përfaqëson atë më mirë se çdogjë tjetër, që spjegon plotësisht përkatësinë e tij, më mirë se çdo përkthyes tjetër është gjuha shqipe. Sado që në të gjenden edhe fjalë latine, edhe turke, përtej çfarëdo dyshimi ajo është trupi i një gjuhe të përcaktuar qartë si një gjuhë e qëmotshme.

8

DODONA – Djepi i zotave. Çelësin e kuptimit të fshehtë të fjalës Dodona e mban gjuha shqipe. Zeusi u bë Sunduesi i Madh i popullit të saj.

9

Ashtu siç kemi treguar gjithandej, *Pellazgët* ishin rraca predominante dhe padyshim ata ishin vetë Arjanët, Arkadianët, Jonianët, Dorianët, Argivët, Thesalianët e lashtë. Të gjithë ishin

degë të së njejtës rracë. Në baticat dhe në zbaticat e lëvizjeve të rracave midis qytetit dhe fshatit, tokës dhe ujdhesave, betejave e luftërave, fitoreve dhe humbjeve, pushtimit dhe të të pushtuarit, kjo lëvizje e popullatës ishte shpërndarë dhe zënë vend në njësi të ndryshme në tërë pjesët e Gadishullit.

10

Në këtë përzierje rracash, sot është e pamundur të veçosh me siguri ndonjë dhunti të veçantë të secilit. Ajo që dimë me siguri është *se Pellazgët ishin ndërtuesit e mureve të Partheonit* dhe, nëqoftëse ata u zgjodhën për të bërë një vepër kaq gjigande atherë na lind e drejta të themi se edhe ndërtesat tjera të lashta të cilat i vunë kurorën e lavdisë Epokës së saj të Artë, ishin po ashtu vepër e duarve të tyre.

11

Nga ana fetare, shqiptari edhe pse në dukje mund të jetë katolik, ortodoks apo muhamedan, ai brenda vetes ka të ngulur thellë në zemër zotat e tij të lashtë. Ndoshta karakteristikat më kuptimplote të shqiptarit janë qëndrimi i tij ndaj jetës, zakonet dhe mikëpritja e tij, kodi i lartë i nderit, kujdesi për shtëpinë dhe familjen, dhe së fundi, pasioni për armët.

12

Gjuha jonë (shqipe) është gjuha më e bukur mbi këtë tokë. Prandaj është detyra jonë që ta duam atë me gjithë zemrën tone. Ta ruajmë atë si xhevahirin më të shtrenjtë kundër çdo rreziku dhe ta studjojmë me kujdesin më të madh. Sepse gjuha është përherë më e zgjuar se më i zgjuari prej atyre që e flasin atë. Për këtë arësye, gjuha jonë duhet të jetë mjeti kryesor i arsimimit. “ Zogi i I – rë, Mbret i Shqiptarëve.

13

Për mua është e vërtetë e qartë se ilirët dhe pellazgët nuk janë dy grupe racore të ndryshme por janë një dhe vetëm një. Pellazagët

erdhën drejt perëndimit, prej kudo që të ketë qenë shtëpia e tyre fillestare, përgjatë një paraleli më të ulët të gjerësisë gjeografike sesa ai i ilirëve. Ata ishin jugorët e rracës së vet, sikundër ilirët ishin veriorët.

14

Duke e vështruar tërë botën në këtë moment, unë nuk gjej dot ndonjë rracë apo popull tjetër i cili të *shkelte* mbi dramën epike të Homerit, të merrte pjesë në tëra ndryshimet e saj dhe ta ruante atë pa e bërë vetën tërësisht qesharak dhe absurd, pëveç njërit. Kjo është rraca shqiptare.

15

Një pamje kaq e kobshme që unë po përpiqem ta ringjall del nga braktisja dhe harresa. *Dhe këtu, në përpjekjet e mia kërkimore gjej në këtë botë të Homerit të tremijë e më shumë vjetëve më parë diçka të guximshme, fisnike, burrërore, në të vërtetë thuajse kristiane. Dhe ky, e them me siguri të plotë, është pikërisht tipi i burrërisë dhe burrneshave që dikush mund ti gjejë vetëm midis këtyre shqiptarëve të "egër" e "barbarë"*

16

Është aq e pranueshme që Akili të tipizohet si një Bir Shqiponje sa ç'është e pranueshme se ai përfaqëson traditat e mrekullueshme aq të larta të rracës shqiptare, idealet e tyre të plota, qëndrimet burrërore saqë mendoj se askush nuk mund t'i afrohet kësaj rrace fisnike.

17

Edhe rrëfimtari më i hollë në botë, nuk le dot pa e përmendur zotërinë e kulturuar shqiptar, po të kihet parasyshë mjedisi, atmosfera dhe shoqëria ku ka jetuar ai. Por ai është edhe "vepër-kryes" kur mjedisi ja lejon këtë. Ai është thjesht një individualist. Një grua thuhet se vendos çdo çështje mbi baza personale, të

çfarëdo natyre qofshin. Shqiptarët e pëlqejnë këtë. Në mënyrë të veçantë e pëlqejnë këtë kur kjo ka të bëjë me nderin. Nëse shqiptari preket në nderin e tij, është më e lehtë për dikë tjetër të përkul një mal sesa ta ndalojë atë në vënjen e nderit të tij në vendin që meriton.



Secili përpiqet t’i japë kuptim kësaj. Shih me vëmendje dhjetrat dhe mijërat e shqiptarëve në Shtetet e Bashkuara sot, të cilët e privojnë vetveten prej ushqimit të domsodoshëm dhe rehatisë për shëndetin e vet, me qëllim që të dërgojnë ca nga fitimet e veta familjeve të tyre në Shqipëri. Dhe e bëjnë këtë që një ditë të kthehen dhe t’i shtojnë krenari, vlerë dhe dinjitet shtëpive të tyre. Është një përvojë e jashtëzakonshme të kalosh nëpër duar Iliadën dhe Odisenë dhe të nxjerrësh aq shumë referenca për shtëpinë dhe miqësinë e ngushtë. Në të ka një pasuri të pafund bukurishë dhe ndjesishë të embla njerëzore që kanë të bëjnë me marrjen bashkarisht të rrezikut, vështirësive dhe vuajtjeve.



Patriotizmi flet shumë edhe për shqiptarët të cilët në beteja dhe luftëra, në ditë të mira dhe të liga, ajo çfarë i ka bërë të mbijetojnë si rracë dhe të dallohen si popull, ka qenë patriotizmi dhe dashuria për gjakun, rracën dhe trojet e tyre.



Këtu është vendi ku gjejmë shtëpinë e përherëshme të rracës shqiptare, aq e dallueshme nga grekët, dhe së dyti, këtu do të zbulojmë një prej karaktereve më fenomenale të historisë i cili i dha një dorë përcaktuese, të fuqishme, formimit të kursit europian dhe perëndimor të qytetërimit. Unë kam parasysh me këtë, pa dyshim, Aleksandrin e Madh.

Dhe çfarë nevoitet të themi në emër të Shqipërisë? Aq krenarë dhe të jashtëzakonshëm sa ç'janë ata duket si natyra iu ka dhënë diçka prej gjeniut më të madh të rracës së tyre, Aleksandrit. Emri i tij ende vërtitet midis tyre për të sjellë në mëndje një tjetër, edhe më të kuptimtë për nga rëndësia siç do ta shohim më vonë në këtë histori. Një tjetër Iskander, një Gjergj Kastriot, Princi i Krujës i cili del si mbrojtës i Shqipërisë dhe vetë Krishtërimit kundër turqve në shekullin e pesëmbëdhjetë.

22

Ata shfaqin anët më të mira ndaj njëri tjetrit në kohën e luftës. Përgjumja është vdekje për ta. Veprimet luftarake bëjnë të shohim tek ta shqiponjën që ngrihet e gatshme për aktin e pamundur heroik. Për më tepër, virtytet e tyre bëhen shumë më shumë të njohura, më bujare, më imponuese. Ata janë si Pirroja, janë si Aleksandri i Madh. Ata shfaqin talent të jashtëzakonshëm për të fituar një botë ose një mbretëri, dhe atherë me një lehtësi që është më shumë një e dhënë hyjnore e japin, e falin atë aq bujarisht madje shpesh edhe tek ata që nuk e meritojnë. Sapo miqësia të zerë vendin e armiqësise tek ta, atherë nuk ka më kufij të bujarisë. Siç e thotë edhe Shekspiri. "Duket si lojë e një drame por në rastin e tyre kjo është një lojë shpatash".

23

Dhe ja ku kemi zbuluar dobësinë fatale të kësaj rracë *Shqiptare*. Ata nuk punojnë së bashku. Proverbi i thjeshtë "*Bashkimi bën Fuqinë, Ndasia Humbjen*", me tërë llogjikën dhe përvojat e kohërave të lëna pas, nuk është pranuar prej kësaj rrace përveç në ndonjë rast tepër të veçantë. Njësoj si malet e tyre, ata nuk dinë të përkulen, por nuk duan as të përzihen me njeri tjetrin. Ata preferojnë vetminë e tyre madhështore më shumë se çdo gjë tjetër.

24

Tek i shkruaj këto rradhë më kujtohet mbyllja e Konferencës së Paqës. U bë një festë e madhe për arritjen e fitores ku u lëshua Pëllumbi i Paqës i cili do t'i ngrohte vezët në Ballkan. U inskenuan lojëra madhështore, ndërsa plaçkat e Maqedonisë së Filipit dhe Aleksandrit të Madh përbënë çmimin e ekspozitës në atë rast, përpara se të çoheshin përfundimisht në Romë.

25

Nga skllav në Perandor, "Cujus nutuomnia gubernatantur" "Tërë gjërat qeveriseshin prej atyre që dremitin"

Historia e kësaj ngritje të Krishtërimit nga skllavet e katakombeve të Romës deri në një triumf perfundimtar, gjatë sundimit të Konstandinit të Madh, këtij epokë-bërësi, siç është provuar të jetë në formësimin e historisë edhe në Lindje edhe në Perëndim, nuk do të futej në faqet e këtij rrëfimi nëse ai nuk do të ishte asgjë tjetër veçse thjesht një bir i kësaj rrace të quajtur shqiptar.

26

Decius, Claudius II, Aurelian, Probus, Carus, Carinus dhe Nemerian djemtë e tij, Diokleciani dhe Maximiani, Constantius Chlorus, Gelerius, Constantine I, (The Great) dhe Licinus. Linja e Konstandinit vazhdoi edhe në Perandrinë e Bizantit. Por le të ndalemi këtu në historinë e Dioklecianit. Jeta e tij filloi në mënyrën më të thjeshtë. Prindërit e tij ishin skllevër, kujdestar në shtëpinë e një senatori romak. I ati punonte si një noter i nënshtruar. Vendi i lindjes së tij ishte një fshat i quajtur Dioklecian, apo Antivari, në rajoni i Salonës jo larg nga qyteti i sotëm Spalato, kryeqyteti i Dalmacisë.

Diokleciani ishte i pari në historinë e rojeve pretoriane i cili vrau vrasësin e Perandorit Numerian, një komandant i rojeve dhe vjehrri i vetë perandorit. A kishte të bënte kjo me atë apo jo? Dihet që ishin

ata vetë, pretorianët të cilët me forcën e shpatave të tyre e shpallën atë perandor. Dhe shpatat i dhanë atij autoritetin në shpalljen e tij siç kishin bërë ata ndaj paradhërsve të tij ilir.

27

*Ndoshta këto që u thanë nuk kanë vend në këtë libër. Por megjithatë, në një orë si kjo e sotmja, kur Mbretëria e Vogel e Shqipërisë ka humbur mbretërimin, pavarësinë e saj, vendin e vet të vogël tek Dielli, kjo mund të ndihmojë guximin dhe fenë e tyre nëse disa prej vëllezërve të krishterë midis qindra miljonave që e recitojnë këtë Rrëfim të Fesë, do të bëjnë një lutje për rracën që e lindi autorin e kësaj vepre madhështore që erdhi deri tek ne ndër shekujt e gjatë deri më sot.*

28

Është e qartë se *në fund të fundit, Kosntandini ndryshonte në karakterin e tij shumë pak prej bashkëkohësve të tij iliriё.* Kur dëshira e tij vihej në pikëpyetje, ose kur i kanosej ndonjë rrezik, qoftë i vërtetë por edhe i imagjinuar, ai do të përdorte tërë fuqinë dhe autoritetin e tij si një njeri i paepur, mizor dhe vdekjeprurës, edhe nëse fjala ishte për pjestarët e familjes së tij.

30

Besimi im personal është se Kostandini e zgjodhi Bizantin për shumë arësye të forta krejt personale, rracore, kishtare dhe shtetërore. Prej rrace, historie, tradite dhe feje ai i takonte më shumë Lindjes se Perëndimit. Altarët e rracës së tij ishin aty, tek Dodona dhe Delfi.

31

Unë i kam vënë detyrë vetes të gjurmoj rrjedhën e përgjakshme të cilën ne e quajmë Jetë, siç i shkon ajo rracës shqiptare, nëpër atë xhungël të cilën e madhështojmë me emrin “Histori Ballkani”. Në atë pikë për mua nuk ka kthim mprasht.

32

Kodeksi i Justinianit, Justinianeus Codex. Këtij kodeksi iu shtuan edhe katër punë juridike të quajtura Corpus Juris Civilis, duke iu vënë përbëri ligjit romak siç është shënuar edhe sot anë e mbanë botës së qytetëruar;

Ishte ky një tjetër monument i arritjeve madhështore të kësaj *rrrace Shkiptare*,[1] prej të cilës ishte bekuar tërë bota e qytetëruar.

33

Pas kësaj një prej shqiponjave shqiptare mori përsipër sfidën ndaj tyre duke skalitur një prej kapitujve më tronditës në tërë historinë e shkruar; Ishte Gjergj Kastrioti – Skënderbeu

34

"Skënderbeu erdhi si një vetëtimë në qiell të hapur. Pjesa tjetër e burrave prisnin për të si benzina që prêt të ndizet dhe të dy bashkë do të përflakeshin."

35

Skënderbeu, Aleksandri i Madh, një emërak me të dhe Qesari, fituan të drejtën të ishin heronjtë e vetëm të shquar që nuk kanë humbur kurrë qoftë edhe një betejë. Por ai i tejkaloi ata të dy në virtytet e tija personale dhe karakterin e tij të pathyeshëm. Ai ishte një burrë me besnikëri fetare absolute, i sinqertë, njerëzor, bujar, i arritshëm prej çdokujt, madje edhe për më të përunjurit.

36

Në një formë apo në një tjetër, Turqia ia doli të lëshonte një perde të errët ndarëse midis këtij vendi të vogël dhe Europës. Një prej formave më të përdorura prej saj ishte paraqitja e shqiptarëve si njerëz të egër, tërësisht të pashpresë për tu përmirësuar, kaq të

---

[1] Shqip në original.

rrezikshëm sa të thuhej se nuk do të kishte europian që të ndjehej ndonjëherë i sigurtë në tokën e tyre.

37

Sikur Ali Pashë Tepelena të kishte qenë një Skënderbeg i dytë, fundi do të ishte i ndryshëm, dhe e tërë historia e mëpastajme e Ballkanit do të ndryshonte. Me Shqipërinë një shtet të pavarur, në fillim të shekullit të XIX – të, ku të përfshiheshin tërë territoret e saj të cilat në atë kohë sigurisht që do të kapnin dyfishin e asaj të sotshme, problemi më i madh dhe më i rëndësishëm i Ballkanit, i lidhur më çdo komb e më çdo rracë brenda tij, ai shqiptar pra, do të ishte zgjidhur njëherë e përgjithmonë.

38

Fragmenti më i madh rracor, i shkëputur dhe ndarë nga trupi i vendit të vet është i vendosur në Greqi. Se sa është numri i tyre askush nuk mund ta thotë me siguri. Grekët vetë nuk janë të interesuar në etnologji. Për të veçuar lidhjen e tyre rracore duhet të kemi dijeni të përgjithshme enciklopedike së cilës nuk i mungojnë të dhënat njerëzore.

39

… Një rracë e lashtë dhe e ndryshme nga çdo rracë tjetër që e rrethon atë, shqiptarët, e shohin nacionalizmin e fqinjëve të tyre të vendosur nën mbrojtjen e Fuqive të ndryshme Evropiane, ndërsa aspiratat e tyre për pavarsi të trajtuara po prej tyre si çështje të një rëndësie të dorës së dytë.

40

“Unë jam kaq i lumtur që do të na tregoni për ata njerëz të çuditshëm me flokë të bardha dhe sy të shndritshëm”! për hijet e Homerit dhe të Aleksandrit të Madh! dhe… le të mos ngutemi… A janë madhështor ata? Si kanë ecur ata jo vetëm “me mbretërit” por si i kanë dhënë tjerëve një numër të madh sunduesish kombesh

dhe perandorishë? Kjo është një histori që ja vlen të tregohet pasi edhe vetë shqiptarët, si edhe pjesa tjetër e botës, nuk e dinë atë”.

41

Sikur të kisha kërkuar të ikja nga Amerika në kërkim të një strehe që të ishte kaq larg nga qytetërimi, të braktisja tërë kënaqësitë, tapicerinë e butë të jetës, jetën që nuk e njeh urinë, të ftohtit, mungesën e veshjes dhe nevojat më elementare të jetës, unë nuk do të mund të bëja diçka më të mirë sesa të zgjidhja Shqipërisë, e marrë si një e tërë.

42

Shqipëria vetë meriton një nder shumë të veçantë për kontributin që ka dhënë për të populluar parajsën me njerëzit e saj të ndershëm, të bukur dhe të pafajshëm.

43

Shpesh një fjalë për tragjedinë, një pyetje, një vështrim, një shtërngim dore, përbëjnë gjuhën universale të zemrave të tyre dhe janë më të ëmbla se çdo gjë tjetër njerëzore.

44

Ajo që më ka frymëzuar më shumë për të shkruar këtë libër është pikërisht gjurmimi i rrjedhës së gjakut të rracës shqiptare që në fillimet e historisë së saj deri në kohën e sotme, kur Perandoria Turke u shkatërrua dhe i lëshoi zotërimet e saj evropiane.

45

Nuk ka trazira në Ballkan që të kenë origjinë ose natyrë thjeshtë lokale. Përherë një ose më shumë prej fuqive të Europës, e kanë patur një dorë aty madje edhe deri në atë pikë sa ta kenë krijuar vetë atë, duke e zhvilluar, duke e drejtuar, duke e financuar atë, deri në momentin kur ajo shpërthen dhe bota nga jashtë i plandos

duart e veta në tmerr mbi atë që kazani i përgjakur i Ballkanit është sajuar.

46

Përcaktimi përfundimtar i kufijve ishte një kompromis. Vilajetet e Kosovës dhe Manastirit me një popullsi shqiptare prej tre çerekë milioni iu dhanë Serbisë. E tëra kjo tokë ishte shqiptare. Ishte një pllajë e gjërë dhe e vlefshme bujqësore që e zotëronte Shqipëria. Jo vetëm i shpronësuan shqiptarët dhe i vendosën ata nën një qeverisje që tashmë kishte kryer krimin e shfarosjes ndaj tyre, por la mijëra të tjerë në anën e shqiptarëve, krejt si të burgosur në kështjellat e tyre malore, pa livadhe për bagëtinë, pa fusha për drithin e tyre aq të nevojshëm dhe pa qendrat e banuara ose qytetet ku ata do të qarkullonin dhe tregtonin produktet e tyre.

47

Luftërat Ballkanike kishin gjymtuar trupin e kombit dhe plagët i kishin holluar gjakun. Refugjatët prej pjesëve të ndara të kombit, të pastrehë dhe të uritur, kishin ardhur aty. Në sytë e tyre shquhej terrori që kishin parë dhe tmerri shihej në mijërat e buzëve të tyre. Për më tepër, plaga e kufirit po grrithej dhe kripej çdo ditë me mizori të reja. Në veri, në lindje dhe në jug. Ndërkohë muajt kalonin. Gjatë pranverës fushat e tyre ishin pluguar me pushkët dhe bajonetat e ushtrive pushtuese dhe fara e drithit ishte marrë për të ushqyer kafshët e ushtrisë pushtuese.

48

Pas më shumë se nëntëmbëdhjetë vjetësh, gjatë të cilave unë kam bërë të pamundurën, si një mik i atij vendi aq të dashur për mua, por thuajse pa asnjë mik, unë ende mendoj për ato fjalë të Presidentit Amerikan, Uillson, të cilat në atë kohë erdhën si fjalët më të embla që kam dëgjuar ndonjëherë.

49

Këta malsorë të shkathët shqiptarë u sulen si nga jashtë ashtu edhe nga brenda rrethimit, me klithmat dhe këngët e tyre të betejave, duke i bërë armiqtë e tyre t'ja merrnin vrapit siç kishin bërë me mijëra herë të udhëhequr nga bijtë e vet të shquar të tillë si Skënderbeu, Pirro, Aleksandri i Madh, Filipi i Maqedonisë, për të mos përmendur ata të Luftës së Trojës.

50

Më në fund, për një shtet të vogël dhe të pandihmë si Shqipëria, unë do të kërkoja të shmangja me çdo çmim, çdo pengese politike, komerciale, financiare apo ekonomike që kërcënon të kompromentojë jetën e lirë dhe të pavarur si dhe funksionet e shtetit. Për më tepër, unë do të kultivoja me këmbëngulje miqësinë me Fuqitë e Mëdha, duke mos pasë asnjë interes vetjak dhe egoist për të promovuar vetveten. Këto janë për mua disa prej detyrave më të rëndësishme dhe kërkesat më të qarta me të cilat ballafaqohet qeveria e Shqipërisë së Re.

51

Gjatë tridhjetë viteve pune dhe jete në Shqipëri, unë jam përpjekur të rrënjos tek këta njerëz krenari për atë çfarë ata janë, për atë që janë në rracën e tyre, për atë që kanë arritur në historinë e tyre.

52

Këto male të Shqipërisë që rritin këta malsorë kanë krijuar njeriun më të gjatë, burrin më të pashëm dhe më të guximëshimin të Europës, por që përkohësisht dhe paprtimas është krejt i lënë pas dore.

53

Falë shumë e shumë shekujve qëndrese të tyre, nën zgjedhën e huaj, dhe jo vetëm në një rast por në shumë e shumë raste e prej

shumë individësh, ata kanë treguar dhe janë mësuar të jenë të durueshëm dhe të qëndrueshëm, dhe nën atë zgjedhë të qëndrojnë të paepur në izolimin e tyre të vetmuar të shpirtit, aq të pandryshueshëm sa edhe vetë malet e vendit të tyre.

54

Ajo që më shqetëson mua është se deri në çfarë mase do ta dëmtojë shpirtin e shqiptarit pushtimi i Shqipërisë prej Italisë. Është ky një shqetësim krejt i ndryshëm nga ai që kam për Italinë. Dhe kjo nuk është për t'i ulur vlerën njerit apo për ti ngritur tjetrit.

55

Gjatë tridhjetë viteve të kontakteve të mia intime dhe njohjeve me këta njërez, unë kurë nuk arrita të njihja një shqiptar që të ishte viktimë e ngacmimit, depresionit mendor, sëmundjeve nervore, apo ndonjë gjëje tjetër të kësaj natyre.

56

Por sa i takon Vilajetit të Kosovës, parë edhe nga ana rraciale edhe nga ana historike, nuk mund të ketë asnjë dyshim në mëndjen e një studjuesi të pa-anshëm se pretendimet shqiptare kanë mbështetje të jashtëzakonshme. Ai Vilajet po t'i bashkëngjitej territorit të vet shqiptar, do të dyfishonte thuajse tokën e saj të punueshme dhe i shtonte shtatëdhjetë e pesë përqint popullsisë së vet.

57

Unë besoj dhe gjykoj se sekreti i të ardhmes së Shqipërisë qëndron tek vetë ajo. Koha nuk është aq e rëndësishme për ta. Një vit, një shekull, një mijëvjeçar, nuk ka shndërruar qoftë edhe një linjë të vetme të fytyrës së tyre dhe as ka çrregulluar themelet e tokës së vet malore.

**Konkluzion:**

Eriksoni erdhi në Shqipëri si misionar, u kthye në edukator, u transformua në politikan, veproi si diplomat, kërkoi fushave të naftës si inxhinier gjeolog, shkruajti si historian, meditoi si filozof, frymëzoi si patriot dhe, iku si njeriu më i dashur i Shqipërisë. (Mal Berisha)